Uiliam Shekspir

# MAKBETHI

*tragjedi*

Përktheu nga origjinali: Fan S. Noli

Onufri

*Titulli në origjinal:*
William Shakespeare
MACBETH

*Përgatiti për botim:*
Bujar Hudhri



ISBN 99943-32-75-9

Shtëpia Botuese Onufri
Rr. "S. Pasha", Tiranë, Tel&Fax 00355 4 220017
http://www.Onufri.com
E-mail:onufri@abissnet.com.al

Hyrje

# INTRODUKTË

Asnjë vepër tjetër teatrale nuk përmbledh në një vend aq të ngushtë një gjëmë aq të madhe prej ngjarjesh tronditëse dhe ngjethëse sa "Makbethi", tragjedia më e tmerruar që ka dalë nga pena demoniake e Shekspirit. Besohet që është shkruar afro më 1605, po sidomos jo përpara motit 1603 dhe jo pas motit 1610. Subjekti është marrë nga "Kronika" e Holinshedit, po është trajtuar e zhvilluar pa marrë shumë në sy hollësitë historike. Mund të gjykohet e të admirohet nga disa pikëpamje të ndryshme, po veçanërisht nga këto të tria që pasojnë:

1. Është pasqyra e tërë historisë së Skotlandës. Filmi nis me një kryengritje të brendshme, të përkrahur prej një ushtrie norvegjiane dhe irlandeze kundër mbretit Dunkan të Skotlandës. Të dy gjeneralët skocezë, Makbethi e Bankoja, e shtypin kryengritjen dhe i thyejnë ushtritë e huaja. Pas fitores, Makbethi vret mbretin Dunkan, të cilin e kishte mysafir në shtëpi për të kremtuar triumfin, ua ngarkon të bijve të mbretit vrasjen dhe u zë vendin si mbret i Skotlandës. Që të sigurohet mbi fronin e uzurpuar, vret më të djathtë e më të mëngjër, midis të tjerëve edhe shokun e tij Banko. I biri i Dunkanit, Malkolmi, me ndihmën e një ushtrie angleze, invadon Skotlandën, e thyen Makbethin dhe hipën mbi fronin e stërgjyshërve të tij. Makbethi vritet prej

*Titulli në origjinal:*
William Shakespeare
MACBETH

*Përgatiti për botim:*
Bujar Hudhri



ISBN 99943-32-75-9

Shtëpia Botuese Onufri
Rr. "S. Pasha", Tiranë, Tel&Fax 00355 4 220017
http://www.Onufri.com
E-mail:onufri@abissnet.com.al

# INTRODUKTË

Asnjë vepër tjetër teatrale nuk përmbledh në një vend aq të ngushtë një gjëmë aq të madhe prej ngjarjesh tronditëse dhe ngjethëse sa "Makbethi", tragjedia më e tmerruar që ka dalë nga pena demoniake e Shekspirit. Besohet që është shkruar afro më 1605, po sidomos jo përpara motit 1603 dhe jo pas motit 1610. Subjekti është marrë nga "Kronika" e Holinshedit, po është trajtuar e zhvilluar pa marrë shumë në sy hollësitë historike. Mund të gjykohet e të admirohet nga disa pikëpamje të ndryshme, po veçanërisht nga këto të tria që pasojnë:

1. Është pasqyra e tërë historisë së Skotlandës. Filmi nis me një kryengritje të brendshme, të përkrahur prej një ushtrie norvegjiane dhe irlandeze kundër mbretit Dunkan të Skotlandës. Të dy gjeneralët skocezë, Makbethi e Bankoja, e shtypin kryengritjen dhe i thyejnë ushtritë e huaja. Pas fitores, Makbethi vret mbretin Dunkan, të cilin e kishte mysafir në shtëpi për të kremtuar triumfin, ua ngarkon të bijve të mbretit vrasjen dhe u zë vendin si mbret i Skotlandës. Që të sigurohet mbi fronin e uzurpuar, vret më të djathtë e më të mëngjër, midis të tjerëve edhe shokun e tij Banko. I biri i Dunkanit, Malkolmi, me ndihmën e një ushtrie angleze, invadon Skotlandën, e thyen Makbethin dhe hipën mbi fronin e stërgjyshërve të tij. Makbethi vritet prej

Makdafit, të cilit i kishte vrarë të shoqen me të bijtë. Kështu, me kryengritje të brendshme, me tradhtira, me terrorizma gjakderdhëse dhe me ndërhyrje ushtrish të huaja, vazhdoi historia e Skotlandës, gjersa kjo mbretëri u zhduk dhe hyri përfundërisht nën zgjedhën e Anglisë, nën të cilën ndodhet edhe sot. Ironia tragjike, që i vë kapakun kësaj tragjedie, është që Malkolmi, i cili zapton fronin e Skotlandës me një ushtri angleze, salutohet prej parësisë dhe prej popullit si liberator. Një komb, i cili është i mërzitur gjer në atë pikë nga terrorizmi i guvernës kombëtare, sa të preferojë invazjen e huaj dhe ta quajë si të vetmin shpëtim, është i dënuar fatalisht ta humbasë indipedencën politike.

2. Është kritika e sistemit terroristik të guvernës, dhe nga kjo pikëpamje është një përgjigje për Makiavelin. Pas mendjes së këtij, "Princi" duhet të kujdeset më tepër që t'ia ketë populli frikën, sesa dashurinë. Shekspiri anon nga teza e kundërt, dhe më pak fjalë, të hedhura andej-këtej si pa gjë të keqe, na tregon se ai që nis qeverimin me gjakderdhje dhe terrorizëm është i shtrënguar fatalisht të vazhdojë ashtu si nisi, s'kthehet dot prapa më, hyn thellë e më thellë dhe është i dënuar të mbytet në pellgun e gjakut që ka krijuar vetë. Frika që i ka populli është një dërrasë e kalbur, e cila thyhet nën këmbët e tiranit terrorist me rastin e parë. Për shembull, posa nisi invazja e Malkolmit me ushtrinë angleze, parësia dhe populli e neveritin Makbethin dhe kapin armët kundër tij.

3. Është tragjedia e ambicies kriminale, mëkati dhe punitja jo në ferrin e jetës tjetër, po në ferrin e kësaj jete, dhe nga kjo pikëpamje është sermoni* fetar më i thellë, më i fortë dhe më i tmerruar që u predikua prej një prifti anglosakson që kur ka lindur krishterimi gjer sot. Tema është kjo: ambicia egoiste pa skrupul, pa mëshirë dhe pa ndërgjegje është një kuçedër që ha vetveten dhe krijon për të zotin një ferr mbi dhe, më të llahtarisur se ai i poetit fetar medieval Dante, në të cilin njeriu modern nuk beson dhe për të cilin s'janë në një mendje as teologët. Ferri i Shekspirit nuk është i bazuar mbi dogma kontroversiale, po mbi fakte të

* Predikim. (Fr.)



provuara nga eksperienca e jetës. Rrjedh nga natyra e ambicies, nga ndërgjegjja e ambiciozit, nga pasojat e gjakderdhjeve të tij, nga tortura e gjithnjëshme që ditën e çapit të parë në udhën e krimit gjer në ditën e çapit të fundit në greminën dhe në pellgun e gjakut, ku tirani kriminal lan borxhin e tij. Skeptikët mund të tundin kokën dhe të buzëqeshin për ferrin e Dantes, po a mund të bëjnë gjithashtu edhe për ferrin e Shekspirit? Tragjedia e Makbethit dhe e zonjës Makbeth, e përsëritur qindra herë me ca variante në histori të botës, na provon, me një mënyrë shkencore, që ka një gjyq dhe një dënim këtu mbi dhe për të ligun. Makbethi, e parashikon përpara se të ngrejë dorën për vrasjen, e di sigurisht që s'ka për të shpëtuar prej tij, po është i dominuar prej pasionit, prej monomanisë së ambicies, e cila e shpon përbrenda dhe e shtyn të kapë kamën e përgjakur që sheh në erë. Shkëlqimi i kurorës mbretërore, që i profetësuan magjistricat, fuqitë e errësirës, vizualizata* e jashtme e impulseve të tij të brendshme, ia verbon ndërgjegjen. Zonja Makbeth, një alter ego** e vetes së tij, ia forcon vullnetin dhe krahun, se kjo nuk parashikon pasojat dhe sheh vetëm qëllimin imediat, se as i shkon nga mendja që puna mund të dalë keq, as ka frikë që dikush mund t'u kërkojë hesap mbi dhe. Janë të gënjyer që të dy, se s'kanë qenë gjakderdhës prej natyre, po bëhen prej ambicies nga njëra anë dhe prej dashurisë mallëngjyese që kanë për njëri-tjetrin. Makbethi e do kurorën për të shoqen dhe kjo për të shoqin, se besojnë që ashtu u ka hije dhe që kjo do t'u sjellë parajsën mbi dhe që të dyve, po gjakderdhjen, me anën e së cilës duhet ta arrijnë qëllimin, nuk e kanë zanat. Ndërgjegjja e tyre njerëzore është tepër e fortë dhe s'mundin ta mbytin veç përkohësisht me forcën e vullnetit të tyre të çeliktë. Zëri i saj i flet Makbethit në krye, zonjës Makbeth në fund. Makbethi nis i tronditur dhe i ngjethur, pas vrasjes së parë nuk fle dot më, nuk i qesh dot buza, sheh fantazmat e të vrarëve në gostitë mbretërore, jeta i duket si një makth, po dalëngadalë e mëson zanatin e

* Dukja.
** Një tjetër unë. (Lat.).

gjakderdhjes dhe, pasi hyri në valle, e vazhdon i patundur gjersa përmbyset i vrarë prej Makdafit. Zonja Makbeth nis e patundur, tronditet më vonë, kur sheh në ç'katastrofë e shpuri të shoqin, përmbyset prej ndërgjegjes së saj të zgjuar, sëmuret, baret si somnambule në gjumë, përpiqet më kot të lajë duart e përgjakura dhe u jep fund torturave të padurueshme me vetëvrasjen.

Gjëja më tragjike e kësaj vepre është se Makbethi dhe zonja Makbeth e harxhojnë tërë heroizmin e tyre për të shtypur të tjerët dhe për të vrarë veten. Po në atë udhë që hynë ishte fatale të mbaronin ashtu. Esenca e ambicies kriminale është si çorba e përvjellur e kazanit të magjistricave. Një jetë, e frymëzuar prej kësaj, është jo vetëm një ferr, po edhe krejt e çmendur, është si një "përrallë prej budallai, plot bujë e plot tërbim, që s'ka asnjë kuptim". Dhe duket sikur Shekspiri, si anglosakson fetar dhe praktik, konkludon me të thënën popullore: *"Honesty is the best policy".** Po është aq artist, sa asgjëkund nuk na jep përshtypjen që na mban një konferencë historike dhe politike, të kurorëzuar prej një sermoni plot me mësime morale. Na tregon një histori dhe na lë të heqim vetë konkluzien.

Nga të gjitha tragjeditë shekspiriane, kjo është ndoshta më e lehta për t'u kuptuar. Zhvillimi i subjektit është i qartë dhe natyral, aksioni rrjedh e rritet gjersa arrin në kulm me një simplicitet e një shpejtësi pothuaj klasike. Po nga ana tjetër, është edhe më e rënda për t'u luajtur në skenë, se s'mund të gjenden në çdo grup teatral dy artistë të klasit të parë për të interpretuar bashkë rolet e Makbethit e të zonjës Makbeth. Për këtë arsye, kjo tragjedi, që të shijohet plotësisht, duhet parë të paktën dy herë, një herë me një aktor të madh në rolin e Makbethit dhe një herë me një aktore të madhe në rolin e zonjës Makbeth. Kur rastisin të dy në një grup, s'duhet humbur rasti në asnjë mënyrë, se është një nga gëzimet artistike më të rralla të botës.

*F. S. Noli*
*Berlin, gusht 1928*

---

* Rruga më e drejtë është ndershmëria. (Angl.).